# ﴿ ما أقل مقدار للاعتكاف؟ ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2009 - 1430

islamhouse.com

*Pyetja: Cili është minimumi për kryerjen e Itikafit? A ka mundësi të bëj itikaf për një kohë të shkurtër apo duhet patjetër të bëj itikaf disa ditë?*

*Përgjigja:* Dijetarët kanë mospajtim rreth kohës minimale për itikafin.

Shumica e dijetarëve kanë mendimin se minimumi i tij është një moment e ky është mendimi i Ebu Hanifes, Shafiut dhe Ahmedit.[1]

Imam Neveviu thotë: "Për sa i përket minimumit të Itikafit mendimi më i saktë të cilin e përfaqëson shumica e dijetarëve është se: Kushtëzohet për të qëndrimi në xhami dhe lejohet qëndrimi i gjatë apo i pakët qoftë edhe një orë apo një moment."[2]

E për këtë janë argumentuar me disa argumente:

1. Itikafi gjuhësisht d.m.th. qëndrim e kjo vlen qoftë për distancën kohore të gjatë apo të shkurtër. E në fe nuk ka ardhur diçka që e kufizon atë. Ibn Hazmi (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Itikafi në gjuhën e arabëve d.m.th. qëndrim. E çdo qëndrim në një xhami të Allahut me qëllim të afrimit te Ai është itikaf qoftë nëse qëndron pak kohë apo shumë, pasi që Kurani dhe Syneti nukkanë veçuar një numër nga një kohë tjetër dhe një kohë nga një kohë tjetër."[3]

2. Ibn Ebi Shejbe transemton nga Jala b. Umejje i cili ka thënë: *"Unë qëndroj në xhami për disa çaste dhe nuk qëndroj vetëm se për të bërë itikaf."* E me këtë është argumentuar Ibn Hazmi.[4] Këtë transmetim e ka përmendur Ibn Haxheri dhe ka heshtur. E "ora" e përmendur është një pjesë e kohës e jo ora e njohur sot e cila ka gjashtëdhjetë minuta.

Disa dijetarë kanë mendimin se minimumi kohor i itikafit është një ditë dhe ky është transmetim i Ebu Hanifes dhe i disa dijetarëve të medhhebit Malikijj.

[1] Shiko: "Ed Durrul Muhtar": 1/445, "El Mexhmu": 4/689 dhe "El Insaf": 7/655.
[2] El Mexhmu: 6/514.
[3] El Muhal-la: 5/179.
[4] El Muhal-la: 5/179.

Ibn Bazi (Allahu e mëshiroftë) thotë: “Itikafi është qëndrimi në xhami për ta adhuruar Allahun qoftë kohëzgjatja e pakët apo e shumtë. Për këtë – për sa di unë - nuk është transmetuar diçka që e përkufizon qoftë me një ditë apo me dy e as me më shumë se kaq. Itikafi është adhurim i lejuar përveç nëse zotohet për të (e bën nedhr) atëherë shëndrrohet në obligim për shkak të zotimit. Në adhurimin e Itikafit mashkulli dhe femra janë të njëjtë.[5]

E Allahu e dinë më së miri.

[5] Mexhmul Fetava: 15/441.